# ثمرة العلم العمل

**تأليف: عبدالرزاق بن عبدالمحسن البدر**

Botimin e kësaj broshure e ndihmuan disa bamirës
Allahu i shpërbleftë me të mirat e Tij

Titulli i librit në origjinal: ثمر العلم العمل

Autor: Dr Abdurrezak bin Abdulmuhsin el Bedr

Përktheu nga arabishtja:

Jeton Bozhlani

Botimet:

Qendra Imam Albani

www.imamalbani.org



Prishtinë, qershor 2010

بسم الله الرحمن الرحيم

Lavdërimet dhe falënderimet i takojnë Allahut. Atë e lavdërojmë, prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë dhe te Ai pendohemi. Prej Allahut kërkojmë mbrojtje nga të këqijat e shpirtrave dhe veprave tona. Atë që Allahu e udhëzon s'ka kush që e devijon dhe atë që Allahu e lë në devijim s'ka kush që e udhëzon.

Dëshmoj se nuk meriton të adhurohet me të drejtë askush tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi (salallahu alejhi ve selem) është rob dhe i dërguar i Tij.

Është mjaft e dukshme dhe e qartë pozita e lartë e diturisë në fenë tonë të pastër. Ajo është një themel nga i cili duhet filluar, ngase s'mund të zbatohet sheriati e as të realizohet nënshtrimi i plotë ndaj Allahut përveçse me dituri.

Pra, dituria është një themel i domosdoshëm prej të cilit duhet filluar para të gjitha të tjerave, siç thotë Allahu i lartësuar: "**Dije se nuk meriton të adhurohet me të drejtë askush përveç Allahut! Kërko falje për gjynahun tënd dhe për besimtarët e besimtaret!...**" Këtu, Allahu fillimisht e përmendi diturinë.

Ndërkaq, ndër duatë që Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) lexonte çdo ditë pas namazit të sabahut është edhe kjo: "***O Allah kërkoj nga Ti dituri të dobishme, risk të mirë dhe vepër të pranuar***". Në këtë dua, Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) e vuri në rend të parë diturinë e dobishme para riskut dhe veprës, sepse robi i Allahut, nuk mund t'i dallojë gjërat e mira nga të këqijat, as veprat e mira nga të këqijat përveç se me dituri të dobishme.

Dituria e dobishme është dritë dhe udhëzim për atë që e posedon. Allahu i lartësuar thotë: "**Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty Shpallje me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi. Por atë (Kuranin), Ne e bëmë dritë, me anë të së cilës udhëzojmë kë të duam nga robërit Tanë**".

Dituria është dritë për atë që e posedon, kurse shembulli i njeriut të dijes në mesin e umetit është sikurse shembulli i disa njerëzve që qëndrojnë në errësirë, ku në mesin e tyre ndodhet një person me llambë në dorë duke ua ndriçuar rrugën, dhe me ndihmën e saj shpëtojnë nga rreziqet, duke ecur drejt një rruge të sigurt.

Për këtë ekzistojnë shumë tekste dhe argumente nga Kurani dhe suneti të cilat sqarojnë vlerën, pozitën e

lartë të diturisë, si dhe lavdërojnë njerëzit e dijes dhe sqarojnë pozitën e tyre të lartë.

Njerëzve të dijes u mjafton nderi që Allahu u ka bërë, duke e bashkuar dëshminë e tyre me dëshminë e Allahut, për çështjen më madhështore, teuhidin: "**Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk meriton të adhurohet me të drejtë askush përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S'meriton të adhurohet me të drejtë askush tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit**". (Ali Imran/18)

Po ashtu, Allahu tregon për vlerën e njerëzve të dijes në këtë ajet: "**Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?!**". (Zumer/9) Dhe thotë: "**Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët**" (Fatir/28) Pastaj thotë: "**Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë Dija**"**.** Rreth kuptimit të këtij ajeti është thënë: "Allahu e ngre dijetarin besimtar disa gradë më lartë se besimtarin që nuk është dijetar. Kurse gradët e larta tregojnë për vlerën dhe pozitën e njeriut të dijes.

Po ashtu, është transmetuar nga Ebu Derda (radij Allahu anhu) hadithi që tregon për vlerën e diturisë dhe njerëzve të dijes, ku Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) thotë: "***Kush merr rrugë për të kërkuar dije,***

***Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në xhenet. Edhe melaiket lëshojnë krahët e tyre në shenjë kënaqësie për atë që vepron kërkuesi i dijes. Për njeriun e dijes kërkojnë falje krijesat e qiellit dhe të tokës, e bile edhe peshqit në ujë. Vlera e njeriut të dijes në krahasim me njeriun që bën ibadet është sikurse vlera e hënës së plotë në krahasim me yjet. Njerëzit e dijes janë trashëgimtarë të Pejgamberëve, sepse Pejgamberët nuk kanë lënë në trashëgimi as dinar e as dërhem, por kanë lënë diturinë, andaj kush ka marrë dije, ka marrë një hise të madhe***"[1].

Kurse Taberani, transmeton me sened hasen nga Ebu Hurejre se, duke kaluar pranë tregut të Medines kishte ndaluar dhe kishte thënë njerëzve: "O ju tregtarë! A e dini se çfarë keni humbur?" Ata u përgjigjën: "Çfarë është ajo që kemi humbur o Ebu Hurejre?!" Ai u tha: "Trashëgimia e Pejgamberit është duke u shpërndarë, kurse ju po qëndroni këtu dhe nuk shkoni ta merrni hisen tuaj?!" Ata i thanë: "Ku është ajo?!". Ai u përgjigj: "Në xhami". Ata u nisën me shpejtësi për te xhamia, kurse Ebu Hurejra qëndroi duke i pritur derisa u kthyen, dhe u tha: "Çfarë keni?!", ata u përgjigjën: "O Ebu Hurejre! Ne shkuam tek xhamia dhe hymë

[1] Transmeton Ahmedi (5/196), Ebu Davudi (3641), Tirmidhiu (2682), Ibnu Maxhe (223), Ibnu Hibban (88), kurse shejh Albani në librin e tij "Sahihu Tergibi ve Terhib" thotë: Hadithi është hasen ligajrihi.

brenda, por nuk vërejtëm të shpërndahej gjë!" Ai u tha: "A nuk patë njeri në xhami?!". I thanë: "Po, disa njerëz pamë se po faleshin, disa lexonin Kuran, kurse disa të tjerë mësonin për hallallin dhe haramin!". Atëherë Ebu Hurejre ua ktheu: "Mjerë për ju! Ajo është trashëgimia e Muhammedit (salallahu alejhi ve selem)"

Ky pra, ishte qëllimi i Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem) me fjalët e tij: "trashëgimia e Pejgamberëve, dhe se Pejgamberët nuk kanë lënë në trashëgimi as dinar e as dërhem, por kanë lënë diturinë". Pra, sa më tepër që shtohet dituria e njeriut, aq i shtohet hisja e tij nga trashëgimia e pejgamberllëkut.

Kurse te Buhariu dhe Muslimi, është transmetuar nga Muaviu (radij Allahu anhu) se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) ka thënë: "***Atij që Allahu ia do të mirën, e bënë të kuptoj fenë***".[2]

Pra, kur muslimani i hyn rrugës së kërkimit të dijes, është ndër shenjat se Allahu ia ka dashtë të mirën.

Ibën Kajimi thotë: "Kjo qëndron nëse me të kuptuarit e fesë synohet dituria e cila shoqërohet me vepër. Por, nëse është për qëllim vetëm dituria, atëherë ky hadith nuk tregon se ai i cili e kupton fenë, Allahu ia ka dashtë të mirën.

[2] Transmeton Buhariu (71, 3116, 7312), Muslimi (1037).

D.m.th. t'i kuptojë dispozitat e fesë dhe të veprojë me to, dhe të jetë qëllimi i tij largimi i paditurisë nga vetja dhe realizimi i nënshtrimit ndaj Allahut me dije të plotë. Nëse të kuptuarit e fesë arrihet në këtë formë, atëherë ai bëhet një prej arsyeve që sjellin të mirën.

Ai thotë: Por, nëse me të kuptuarit e fesë është për qëllim vetëm dituria, atëherë kjo nuk tregon se ai i cili ka kuptuar fenë do t'ia dojë Allahu të mirën, sepse me këtë rast të kuptuarit e fesë do të ishte kusht për arritjen e të mirës së Allahut, kurse nëse me të kuptuarit e fesë është për qëllim të vepruarit me të, atëherë ai bëhet shkak i arritjes së të mirës.[3]

Pra dituria duhet të jetë synim për të vepruar, dhe ajo duhet të kërkohet për të vepruar dhe për ta realizuar nënshtrimin ndaj Allahut. Dhe mu për këtë, së pari duhet të fillohet me nxënien e diturisë, në mënyrë që veprat dhe ibadetet të bëhen me dituri të plotë dhe të dobishme, të bazuar në parime të vërteta të mbështetura në Librin e Allahut dhe sunetin e të Dërguarit të Tij.

Lidhur me këtë, dijetari Hatib el Bagdadi ka shkruar një libër, të cilin e ka titulluar: "Iktidaul Ilmi el Amelu - Dituria kërkon të veprohet", d.m.th. synimi i diturisë është vepra dhe realizimi i nënshtrimit ndaj Allahut, në mënyrë që ato të dyja të realizohen me dituri të plotë.

[3] Miftahu Dari Seade (1/65).

Andaj nëse robi ka dituri por i mungon vepra, ai nuk e ka realizuar nënshtrimin ndaj Allahut, e po ashtu nëse ai është i pajisur me vepra por i mungon dituria, gjithashtu nuk do të mund ta realizoj nënshtrimin ndaj Allahut.

Pra, nuk realizohet ubudijeti (nënshtrimi ndaj Allahut) përveç se me anë të dy gjërave: **Diturisë së dobishme dhe veprës së mirë**, sikurse thotë Allahu: **"(Allahu) Është Ai që e ka dërguar të Dërguarin e Tij me udhëzimin dhe fenë e së vërtetës**". (Teube/33)

Me fjalën "Udhëzimi" është për qëllim dituria e dobishme, kurse fjala "fenë e së vërtetës" d.m.th. vepra e mirë që të afron tek Allahu.

Kjo me të cilën është dërguar Pejgamberi ynë, janë dërguar të gjithë pejgamberët e tjerë po ashtu.

Me qëllim që të ndalemi te argumentet të cilat tregojnë se dituria kërkon të veprohet me të, dhe se qëllimi i diturisë është vepra, do t'i përmend në këtë temë disa pika që e sqarojnë këtë çështje dhe do t'i mbledhë një grumbull argumentesh që tregojnë për këtë.

## Çështja e parë

## DITURIA DHE VEPRA JANË QËLLIMI I KRIJIMIT

Është mjaftë e qartë se dituria kërkon veprim, sepse të dyja janë qëllimi i krijimit. Allahu i krijoi krijesat që ta njohin Atë, e gjithashtu i krijoi që ta adhurojnë.

Për çështjen e parë tregon fjala e Allahut: "**Allahu është Ai, që ka krijuar shtatë qiej dhe po aq toka. Urdhrat e Tij zbresin përmes tyre, që ju ta dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij**". (Talak/12) Pra thotë: "**I krijoi … që ta dini…**", gjë që tregon se dituria është qëllimi i krijimit.

Kurse për çështjen e dytë, tregon fjala e Allahut: "**Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë**" (Dharijat/56)

Pra, edhe dituria edhe vepra janë qëllimi i krijimit. Ibadeti nuk mund të kryhet veçse me dituri të dobishme e cila të afron tek Allahu, andaj ai i cili ka mësuar dhe ka vepruar, e ka realizuar qëllimin e krijimit. Lidhur me këtë, dijetarët thonë: "Teuhidi, për

realizimin e të cilit jemi krijuar, ka dy aspekte: Aspektin e diturisë dhe atë të veprës, pra teuhidi i njohjes së Allahut (sh.p. teuhidi rububije dhe teuhidi i emrave dhe cilësive të Allahut) dhe teuhidi i ibadetit (sh.p. teuhidi uluhije). Pra këto dy gjëra janë të domosdoshme në mënyrë që të realizohet nënshtrimi i plotë ndaj Allahut, dhe që robi i Allahut të jetë rob i vërtetë dhe i nënshtruar sinqerisht.

Ai i cili ka dituri pa vepër, Allahu është i hidhëruar në të, dhe vërtet që meriton hidhërimin e Tij, sepse nuk e ka realizuar qëllimin e diturisë. Kurse ai që bën vepra dhe përpiqet të bëjë ibadet pa dituri, është i devijuar dhe i humbur nga rruga e Allahut.

Për këtë na është ligjësuar sheriatikisht që në suren fatiha ta lexojmë këtë dua madhështore, e cila është duaja më e rëndësishme "**Udhëzona në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur**!". (El Fatiha/6-7) Atyre të cilëve u është dhënë mirësi, janë ata që kanë dituri dhe veprojnë me të, kurse ata që kanë marrë zemërimin e Allahut, janë ata që kanë dije por nuk veprojnë me të, ndërsa të humburit janë ata që veprojnë pa dituri. Sufjan ibën Ujejne (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Secili nga dijetarët tanë që është prishur, u ka

ngjasuar hebrenjve, kurse secili që është prishur nga ibadetgjinjët tanë u ka ngjasuar të krishterëve". Sepse hebrenjtë kanë dituri, por nuk veprojnë me të, sikurse thotë Allahu: "**Shembulli i atyre, që iu besua Teurati, por pastaj nuk e zbatuan atë, i shëmbëllen gomarit…**" (El Xhum'a/5) Pra, këta e kuptuan Tevratin dhe e mësuan, por nuk vepruan me të. Kurse secili që është prishur nga ibadetgjinjtë tanë, u ka ngjasuar të krishterëve, sepse ata kanë shpikur ibadete të cilat nuk i ka ligjësuar Allahu dhe nuk i ka lejuar për robërit e Tij.

### Çështja e dytë

## NJERIU DO TË PËRGJIGJET SE ÇFARË KA VEPRUAR ME DITURINË E TIJ?

Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) ka njoftuar se, në ditën e gjykimit njerëzit do të pyeten për diturinë që kanë pasur dhe se çfarë kanë vepruar me të? Sikur që është përmendur në hadithin e transmetuar nga Ebu Berzete el Eslemij, se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) ka thënë: "***Asnjë rob nuk do të lëvizë nga vendi ditën e gjykimit, derisa të pyetet për katër gjëra* – në mesin e tyre përmendi *– edhe për diturinë e***

***tij se çfarë ka vepruar me të'.***[4] Lidhur me këtë, është transmetuar nga Ebu Derda të ketë thënë: "Kamë frikë se ditën e gjykimit do të më thërret Zoti im para të gjitha krijesave dhe të më thotë: "O Uvejmir! Çfarë ke vepruar me atë që ke mësuar?".

Kjo është një gjendje trishtuese, sepse për çdo gjë që njeriu ka mësuar do të pyetet: çfarë ke vepruar me atë që ke mësuar? Sepse qëllimi i diturisë është vepra, dhe mu për këtë çdo njeri do të pyetet për diturinë që ka mësuar.

Është transmetuar nga një numër selefësh të kenë thënë: "Ah sikur të kisha shpëtuar nga dituria që kam, e të mos i mbetem borxh". Nga kjo kuptohet frika e madhe që selefët kanë pasur ndaj Allahut, si dhe frika e tyre se a do të jenë të vlefshme dituria dhe veprat e tyre, siç thotë Hasen el Basriu: "Besimtari ka bashkuar mes veprave të mira dhe frikës, kurse munafiku ka bashkuar mes veprave të këqija dhe shpresës. Edhe kjo përkitet me thënien e Ibën Ebi Mulejkes, i cili thotë: "Kam arritur t'i takojë gjallë më tepër se tridhjetë sahabe, secili prej tyre kishte frikë nga nifaku"[5].

---

[4] Transmeton Tirmidhiu (2417), dhe thotë: hadithi është hasen - sahih

[5] Transmeton Buhariu pa sened, nën titull: "Frika e besimtarit mos i shkatërrohen veprat pa e ndjerë fare"

Sahabeve Allahu u ka dhënë dy gjëra madhështore: mirësi dhe përsosmëri në vepra dhe ibadete dhe në të njëjtën kohë u ka dhënë frikë nga Allahu se nuk do t'u pranohen ato vepra, siç thotë Allahu i lartësuar: "**Dhe që, kur japin atë që japin, zemrat e tyre i kanë plot frikë, ngaqë do të kthehen te Zoti i tyre**" (Mu'minun/60). Nga Aisheja (radij Allahu anha) është transmetuar ta ketë pyetur Pejgamberin (salallahu alejhi ve selem) rreth këtij ajeti, duke i thënë: "A janë këta persona ata të cilët pinë alkool, bëjnë zina dhe vjedhin?" Ai është përgjigjur: "***Jo, oj e bija e Siddikut! Por, ata janë të cilët agjërojnë, falin namazin, japin sadakë dhe prapë kanë frikë se nuk do t'u pranohen ato, janë ata të cilët nxitojnë për në punë të mira***."[6]

Allahu gjithashtu thotë: "**Kur Ibrahimi dhe Ismaili ngritën themelet e Qabes, u lutën: "O Zoti ynë! Pranoje prej nesh (këtë vepër)**!" (El Bekare/127) Ndërsa, kur Vuhejb ibën Vird e kishte lexuar këtë ajet, kishte qajtur dhe kishte thënë: "O i dashuri i Allahut! I ke ngritur themelet e shtëpisë së Allahut dhe prapë ke pasur frikë se nuk do të pranohet kjo vepër!"[7].

---

[6] Transmeton Tirmidhiu: (3175).

[7] Transmeton Ibën Ebi Hatim në tefsirin e tj: (1/233), shih tefsirin e Ibën Kethirit: (1/253-254)

## Çështja e tretë

## EKZISTON KËRCËNIMI NDAJ ATIJ QË NUK VEPRON ME DITURINË E TIJ

Në Kuran dhe sunet është përmendur kërcënimi ndaj atij që nuk vepron me diturinë që ka mësuar, ndaj atij që mëson dhe i kupton dispozitat e fesë – e gjithashtu – edhe i thërret të tjerët në këtë dituri, kurse vetë nuk vepron me të!!. Allahu thotë: "**O besimtarë, përse thoni atë që nuk e bëni? Është shumë e urryer për Allahun të thoni atë që nuk e bëni!**". (Saff/2-3), gjithashtu thotë: "**Vallë, a i urdhëroni njerëzit që të bëjnë të mira e veten po e harroni, ju që lexoni Shkrimet?! A nuk arsyetoni?". (**Bekare/44) Kurse për fjalët e Shuajbit (alejhi selam), Allahu thotë: "**Unë nuk dëshiroj të bëj atë, që jua ndaloj juve**" (Hud/88) Këto ishin tri ajete të Kuranit lidhur me këtë.

Kurse në hadithin që transmeton Buhari dhe Muslimi nga Usame, Pejgamberi (sallahu alejhi ve selem) ka thënë: "***Në ditën e gjykimit sillet një njeri dhe hidhet në zjarr. Atij i dalin zorrët dhe sillet sikurse sillet gomari rreth strumbullarit. Pastaj i afrohen banorët e zjarrit dhe i thonë: "O Filan! Ç'është puna jote? A nuk ishe ti që na urdhëroje të bëjmë vepra të mira dhe na ndaloje nga të këqijat?! Ai thotë: Po, unë ju***

***urdhëroja të bëni punë të mira kurse vetë nuk i veproja, u ndaloja nga punët e këqija kurse vetë nuk ndalohesha***".[8]

Kurse në Musned, është transmetuar nga Enesi (radij Allahu anhu) se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) natën e Israsë kishte parë disa njerëz t'u shqyhej goja me gërshërë zjarri. Ai pyeti: "**Kush janë këta njerëz?!** I thanë*: "**Këta janë disa hatiba (që u janë drejtuar njerëzve me këshilla) nga ummeti yt, të cilët i urdhëronin njerëzit për punë të mira, kurse veten e harronin, duke qenë se lexonin Kuranin. Vallë, a nuk logjikonin***".

Pra, në Kuran dhe sunnet janë përmendur kërcënime ndaj atij që nuk vepron me diturinë e tij, ndaj atij i cili i thërret të tjerët që të veprojnë kurse vet nuk e bën atë. Në diturinë e këtij personi, të tjerët kanë më tepër hise sesa ky vetë, dhe shembulli i tij i ngjason fitilit në llambë, i cili të tjerëve ua ndriçon rrugën kurse vetë digjet. Lidhur me këtë, njëri ndër tabiinët e mëdhenj që quhej Mutarrif ibën Abdilah bin Shuhejr, kishte thënë: "O Allah! Kërkoj nga Ti që mos të ndodhë që dikush tjetër të jetë më i lumtur se unë me atë gjë të cilën ma ke mësuar mua, dhe po ashtu kërkoj nga Ti të mos

[8] Buariu (3267), Muslimi (2989).

bëhem mësim i keq për të tjerët”[9]. Kjo është një dua madhështore, për të cilën Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: “Kjo është ndër duatë më të mira.”[10]

## Çështja e katërt

## VEPRA ËSHTË SHKAK PËR TË HYRË NË XHENET

Në argumentet e sheriatit është përmendur se, në ditën e kiametit, veprat e mira që të afrojnë tek Allahu, për besimtarin do të jenë një depo e rezervave për shkak të të cilave do ta fitojë kënaqësinë e Allahut dhe xhenetin e Tij. Lidhur me këtë, në kontekst të përmendjes së vlerës dhe shpërblimit të veprave, në Kuran janë afërsisht pesëdhjetë ajete në të cilat është përmendur imani dhe veprat. Edhe pse veprat qëndrojnë brenda emërtimit të imanit, ato janë përmendur ndaras me qëllim që të tregohet pozita e lartë e tyre: “**Kurse ata që besojnë e bëjnë vepra të mira, do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë**” (El Bekare/ 82) “**Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë**

[9] Transmeton Imam Ahmedi në Librin “Zuhd”: (1358)
[10] Mexhmuul Fetava: 14/307

**që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë**" (Nahl/97) "**Dhe një zë do t'i thërrasë: "Ky është Xheneti që ju e keni merituar për atë që keni punuar**"(A'raf/43) "**Të cilëve engjëjt ua marrin shpirtrat, duke qenë të pastër. U thonë atyre: "Shpëtimi qoftë mbi ju! Hyni në Xhenet, si shpërblim për veprat që keni kryer!**" (Nahl/32) Ajetet që tregojnë se veprat janë shkak për të hyrë në xhenet janë të shumta.

Po ashtu, Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) ka thënë: "***Asnjërin vepra e tij nuk do ta fus në xhenet***", d.m.th. xheneti nuk do të jetë si zëvendësim për veprat, edhe pse veprat janë një prej shkaqeve, por prapëseprapë hyrja në xhenet do të bëhet me mëshirën e Allahut.

Sahabet i thanë: "***O i dërguar i Allahut! As ty nuk do të fusin në xhenet veprat e tua****?* Ai u përgjigj: *"**As mua, përveç nëse Allahu më mbulon me mëshirën e Tij***"[11].

Pra, veprat nuk janë në atë pozitë saqë besimtari ta fitojë xhenetin si zëvendësim për to, por ato janë shkak, sepse në realitet, hyrja në xhenet bëhet me mëshirën dhe mirësinë e Allahut.

[11] Transmeton Buhariu: (5673), Muslimi (2816).

Kurse, vetë veprat të cilat i kryen besimtari, janë nga mëshira e Allahut: “**Sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush nga ju nuk do të ishte pastruar kurrë (prej gjynaheve); Allahu pastron atë që dëshiron Vetë. Allahu i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha**” (Nur/21)

### Çështja e pestë

## GATISHMËRIA E SELEFËVE PËR TË VEPRUAR ME DITURI

Ajo që e sqaron edhe më tepër këtë, është gjendja mahnitëse e selefëve, të cilët me të dëgjuar diçka nga Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) tregonin gatishmëri të plotë për të vepruar, për më tepër, vepronin në mënyrë të vijueshme.

Në këtë kuptim, janë transmetuar shumë transmetime, të cilat tregojnë se ata kanë pasur shumë përkujdesje për veprat.

Ndër to është transmetuar nga Aliu (radij Allahu anhu), kur Fatimeja erdhi tek Pejgamberi për të kërkuar shërbëtor, ai i thotë: “***A të tregoj për një gjë që është më e mirë sesa shërbëtori? Kur të shkosh për të***

***fjetur thuaj: subhanallah 33 herë, elhamdulilah 33 herë, Allahu ekber 33 herë***". Aliu (radij Allahu anhu thotë: "Që atëherë kur e kam dëgjuar Pejgamberin (sal-allahu alejhi ve selem), asnjëherë nuk e kam lënë pa e vepruar këtë**".**[12]

Njëri nga të pranishmit zgjodhi një natë të vështirë, në të cilën njeriu mund të jetë i hutuar; dhe i tha: As natën e Sifinit nuk i ke lënë pa i lexuar? - kjo është një natë kur ndodhi një luftë dhe betejë e njohur - ai tha: As natën e Sifinit nuk i kam lënë pa i lexuar.

Ebu Davud ibën Ebi Hindi transmeton nga Nu'man bin Salimi, i cili transmeton nga Amër bin Evsi, i cili thotë: Kur Anbese bin Ebi Sufjan ishte i sëmurë në prag të vdekjes, më tregoi një hadith që të kënaqë kur ta dëgjosh, ai më tha: E kam dëgjuar Ummu Habiben duke thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin të thotë: "***Kush i falë dymbëdhjetë rekate gjatë ditës dhe natës, atij do t'i ndërtohet një shtëpi në xhenet***". Ummu Habibe thotë: Prej se kam dëgjuar Pejgamberin për këtë, asnjëherë nuk i kam lënë pa i falë. Anbese thotë: "Prej se kam dëgjuar Ummu Habiben për këtë, asnjë-herë nuk i kam lënë pa i falë. Dhe Amër ibën Evsi tho-të: Prej se kam dëgjuar Anbese të më tregoj për këtë hadith, asnjëherë nuk i kam lënë pa i falë. Kurse

[12] Transmeton Buhariu (5362), Muslimi: (2727)

Nu'man bin Salim thotë: Prej se kam dëgjuar Amër ibën Evsin të më tregoj për këtë, asnjëherë nuk i kam lënë pa i falur". Transmeton Muslimi.[13]

Ky nxitim është një vullnet i madh për t'i kryer veprat sa më parë dhe për të vijuar me to.

Gjithashtu është transmetuar tek Buhariu[14] nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Miku im më i afërt (Pejgamberi) më ka porositur për tri gjëra, të cilat nuk do t'i lë derisa të vdes: "***T'i agjëroj tri ditë në çdo muaj, të falë namazin duha, dhe të mos fle pa e falur vitrin***". I njëjtë me këtë hadith është transmetimi i Muslimit[15] nga Ebu Derdai, i cili thotë: ***"Më ka porositur i dashuri (Pejgamberi) për tri gjëra, të cilat nuk do t'i lë pa i bërë derisa jam gjallë"*** dhe i përmendi ato.

Një shembull i ngjashëm me njërin ndër sahabet e rinj – Umer bin Seleme – i cili thotë: "Në kohën kur kam qenë fëmijë, njëherë ndodhesha në prehrin e Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem) duke ngrënë, dhe nuk po merrja ushqim përpara vetes, kështu që ai më tha: "***O çun! Kur të hash thuaj bismilah, ha me dorën e djathtë dhe merr para vetes***"[16]. Kurse Buhariu në transmetimin e tij shton fjalët e këtij sahabiu: ***"Akoma***

---

[13] (1722)
[14] (1178)
[15] (728)
[16] Buhariu (5376), Muslimi (2022).

***edhe tani vazhdoj të ha ashtu siç më porositi Pejgamberi”***.

Shpesh vërejmë se si të vegjlit qortohen apo ndalohen për një gjë, nga dy e tri herë, por prapë nuk bëhen të dëgjueshëm, kurse ky djalosh, i cili ishte sahabij i ri në moshë, një herë i është tërhequr vërejtja; ai tha: “Akoma tani ha ashtu si më porositi Pejgamberi”. Kjo tregon për nxitimin e tyre nga njëra anë, dhe vazhdimësinë e tyre deri në vdekje nga ana tjetër.

Nëse shikojmë në jetën e *selefu-salih* pas sahabeve, shohim se prej tyre transmetohen shumë fjalë në këtë kuptim, sikurse është thënia e Sufjan Thevriut: “S’ka asnjë hadith që më ka mbërritur nga Pejgamberi, veçse kam vepruar me të”.

Amër ibën Kajs el Melai thotë: “Nëse të arrin hadithi nga Pejgamberi, vepro me të qoftë vetëm një herë, do të bëhesh nga pasuesit e hadithit”. Thënia e tij: “Vepro me të qoftë vetëm një herë” ka për qëllim sunetet dhe mustehabet, sepse vaxhibet dhe farzet nuk mjafton që të veprohen vetëm një herë.

Kur Ibën Kajimi përmend hadithin e transmetuar nga Ebu Umame, se Pejgamberi ka thënë*: “****Kush e lexon ajetul kursinë pas çdo namazi, nuk mbetet mes tij dhe xhenetit pengesë tjetër veç pos vdekjes***”, ai thotë: Kam dëgjuar se shejhul Islam Ibën Tejmije ka thënë:

"Asnjëherë nuk e kam lënë pa e thënë pas çdo namazi"[17].

Nga Imam Ahmedi është transmetuar të ketë thënë: "Nuk kam shënuar asnjë hadith pa vepruar me të" – ka shkruar Musnedin, i cili dihet se sa voluminoz që është dhe sa numër të madh të haditheve përmban -, pastaj shton: "Saqë, kam dëgjuar se kur Pejgamberi kishte bërë *hixhamen*, i kishte dhënë *hixhamgjiut* një dinar, po kështu edhe unë kur bëra hixhamen i dhashë një dinar".

Ky ishte pra përkushtimi i selefëve ndaj diturisë dhe kjo ishte gatishmëria e tyre për të vepruar dhe vijuar me të.

### Çështja e gjashtë

## GATISHMËRIA E SELEFËVE PËR T'I BRAKTISUR VEPRAT E NDALUARA

Gjithashtu, në mënyrë mahnitëse ata nxitonin me ngulm edhe në braktisjen e gjërave të ndaluara. Lidhur me këtë, është transmetuar te Buhariu dhe Muslimi nga Omeri (radij Allahu anhu) se Pejgamberi

[17] Zadul Mead (1/285)

(salallahu alejhi ve selem) ka thënë: "***Allahu ju ndalon të betoheni në prindërit tuaj***"[18]. Siç është transmetuar në disa transmetime, Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) e kishte dëgjuar Omerin të betohej në prindërit e tij. Dhe siç vërejmë këtu, kjo ishte një traditë qysh nga koha para Islamit dhe gjuhët e tyre ishin mësuar me këtë. Omeri (radij Allahu anhu) thotë: "E kam dëgjuar Pejgamberin (salallahu alejhi ve selem) të thotë: "***Allahu ju ndalon të betoheni në prindërit tuaj*"**, pastaj shton: "Prej se e kam dëgjuar Pejgamberin (Salallahu alejhi ve selem), asnjëherë nuk jam betuar në prindër, as me gjuhën time as duke treguar për betimin e dikujt tjetër".

Ndër tregimet e rralla që transmetohen lidhur me këtë, të cilin po e përmend vetëm për të bërë krahasim (me veprimin e Omerit) dhe që të kuptojmë vullnetin dhe përkujdesjen e selefëve për këtë gjë, është tregimi i një personi që kishte dëgjuar dikë duke u betuar në Pejgamberin (salallahu alejhi ve selem) dhe e kishte këshilluar (që të mos betohej në Pejgamberin) duke ia shpjeguar me argumente, derisa ishte bindur dhe kishte vendosur të mos betohej më. Por, duke dashur që ta siguronte se nuk do ta përsëris më, i kishte thënë: "Pasha Pejgamberin! Pas sotit nuk do të betohem në

[18] Buhariu (6647), Muslimi (1646).

Pejgamberin!. Këtu vërejmë se, kur gjuha mësohet me disa fjalë, është vështirë që njeriu të largohet prej tyre, por do t'i mbesin, së paku si fjalë goje. Kurse Omeri (radij Allahu anhu) betohet: "Pasha Allahun! Pas asaj nuk jam betuar vetë e as nuk kam treguar për dikë tjetër kur është betuar".

Kjo na tregon për vullnetin dhe përkujdesjen e selefit për të vepruar. Në çastin kur e dëgjonin hadithin, pavarësisht nëse kishte të bënte me urdhëresa apo ndalesa, ata tregonin gatishmëri mahnitëse për ta praktikuar, madje edhe nëse kishte të bënte me gjëra që i kishin bërë traditë dhe ishin mësuar me to.

Ndër rastet si ky, është hadithi i transmetuar nga Enesi[19] (radij Allahu anhu) ku ai ishte shërbëtor tek Ebu Talha dhe, një ditë kur ishte duke i shërbyer me alkool para se të ndalohej, erdhi dikush dhe i tha: "Alkooli u ndalua". Ata menjëherë e urdhëruan që ta hidhte në tokë, edhe pse zemrat e tyre ishin mësuar dhe ishin të lidhura me të. Pra ata e hodhën menjëherë, dhe ajo ishte hera e fundit që pinë alkool.

Po ashtu, rasti që tregohet nga Ibën Abbasi[20]se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) vërejti një unazë të arit në dorën e një njeriu dhe ia nxori nga gishti dhe

[19] Buhariu ( 4617), muslimi (1980).
[20] Muslimi (2090).

e hodhi, duke thënë: “***Dikush merr gacën e zjarrit dhe e vë në dorën e tij!***”. Pasi shkoi Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem), atij njeriu i thanë: “Merre unazën tënde dhe përfito prej saj – d.m.th. e shet apo ia jep gruas, të gjitha këto janë të lejuara. Mirëpo ai u tha: “Jo, pasha Allahun! Kurrë nuk e marr, sepse atë e hodhi Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem)”.

Edhe pse e kishte të lejuar ta merrte, ai nuk e mori për shkak të përkushtimit të madh që kishte për t’iu përmbajtur veprimit të Pejgamberit (Salallahu alejhi ve selem).

### Çështja e shtatë

## VEPRA ËSHTË SHKAK I RRËNJOSJES DHE QËNDRUESHMËRISË SË DITURISË

Përkushtimi ndaj veprave është shkak i rrënjosjes, qëndrueshmërisë dhe fuqisë së diturisë. Sepse, nëse veprat braktisen, atëherë dituria humbë, sikurse transmetohet nga Aliu (radij Allahu anhu) të ketë thënë: “Dituria thirret me vepër; nëse i përgjigjet vjen, nëse jo, atëherë ajo shkon”.[21] Pra, dituria e shoqëruar

[21] Transmeton Asakir, në librin “Dhemmu men lem ja’mel bi ilmihi” f: 38.

me vepër, është shkak i qëndrueshmërisë së saj. Lidhur me këtë është transmetuar nga Sha'biu të ketë thënë: "Për ta mësuar hadithin përmendësh, kërkonim ndihmë nga të vepruarit me të[22]. Kurse nga Ebu Derda është transmetuar të ketë thënë: "Nuk mund të bëhesh dijetarë pa qenë nxënës dhe, nuk mund të bëhesh nxënës pa vepruar me atë që e ke mësuar"[23].

Në këtë kuptim transmetohen shumë fjalë nga selefët (Allahu i mëshiroftë). E po ashtu, nëse muslimani shikon në jetën e tyre e sheh qartë përmes veprave dhe biografisë së tyre të këndshme, Allahu i mëshiroftë dhe qoftë i kënaqur me ta, dhe ne na bashkoftë me robërit e Tij të mirë.

## Çështja e tetë

## VËNIA E DITURISË NË VEPËR NDIKON MË TEPËR NË DAVET

Vënia e diturisë në veprim ndikon më tepër në davet sesa fjala pa vepër, sepse siç e kemi cekur

[22] Transmeton Ibnu Abdul Berr në librin: "Xhamiu Bejanil Ilmi": 1/709.
[23] Transmeton Hatibi në librin "El Iktidau" fq: 16-17.

më lartë, për këtë tregon fjala e Allahut për Shuajbin: "**Unë nuk dëshiroj të bëj atë, që jua ndaloj juve**" (Hud/88)

Malik ibën Dinari është transmetuar të ketë thënë: "Nëse dijetari nuk vepron, atëherë këshilla e tij do të rrëshqas nga zemrat ashtu siç rrëshqet pika kur bie mbi gur".[24]

Nga Me'muni është transmetuar të ketë thënë: "Më tepër kemi nevojë që të na këshilloj dikush me vepra sesa me fjalë".[25] Sepse ai i cili vepron dhe është i përkushtuar në vepër, vepra dhe përkushtimi i tij janë davet dhe njëkohësisht bëhet shembull i mirë për njerëzit dhe realisht bëhet imam. Allahu thotë: **"dhe bëna shembull për të mirë".** (Furkan/73)

Njeriu nuk mund të jetë shembull për të mirë, përveç nëse tek ai grumbullohen cilësitë e mira, në mënyrë që të jetë shembull në cilësi të mira. Ndërsa, nëse ai zgjerohet në dituri dhe nuk vepron me të, atëherë ai vetë nuk ka dobi prej saj, as të tjerët nuk do të kenë dobi nga dituria e tij.

Po e përmend edhe një rast prekës: Një herë vizitova një të moshuar në xhaminë në të cilën falej. Ai ishte ibadetgji i madh dhe qëndronte shumë në xhami – aty

[24] Transmeton Hatibi në librin "El Iktidau" fq: 97.
[25] Xhamiu Bejanil Ilmi (1236).

priste namaz pas namazi. Unë e përshëndeta me selam, bisedova me të dhe i thashë: "Mashallah! Në lagjen tuaj ka një numër të konsiderueshëm nxënësish të dijes". Ai tha: "Në lagjen tonë!" – dhe e përsëriste disa herë në shenjë mospajtimi. "Në lagjen tonë?!" – më pyeti. I thashë: "Po". Ai ma ktheu: "O biri im! Ai që nuk kujdeset për faljen e namazit me xhemat nuk është nxënës i dijes".

Për këtë – në disa raste – disa njerëz thellohen në studimin e shkencave të ndryshme, por mungojnë në namazin me xhematë, e në veçanti në namazin e sabahut. Dhe, nëse neglizhohet ky farz, i cili është shtylla më e madhe e Islamit pas shehadetit, dhe për të cilin më së pari do të pyetemi në ditën e gjykimit, atëherë ku janë gjurmët e kësaj diturie?! Ndërsa sahabet, siç është transmetuar nga Ibën Umeri, thoshin: "Nëse dikush mungonte në namazin e sabahut dhe të jacisë, ne fillonim të dyshonim në të"[26]. Kurse në hadith është transmetuar: "***Namazi më i rëndë për munafikët është namazi i sabahut dhe jacisë***".[27]

Kurse, në kohën tonë – kohën kur njerëzit qëndrojnë natën gjatë – është shumë duke u neglizhuar namazi i sabahut. Ndoshta ka raste kur dikush e kalon natën me

---

[26] Transmeton Taberani në "El Mu'xhemul Kebir" (12/271), Ibnu Huzejme (1405), Ibnu Hiban (2099)
[27] Transmeton Buhariu: (657), Muslimi: (651).

debat shkencor rreth disa çështjeve apo temave, pastaj fle pa e falur namazin e sabahut. Edhe sikur t'i kishte ikur namazi i sabahut për shkak të leximit të Kuranit, prapë do të ishte haram për të dhe do të bënte mëkat.

Në këtë kohë është duke iu ikur njerëzve namazi më i vlefshëm, ngase është transmetuar nga Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) të ketë thënë: "***Namazi më i vlefshëm tek Allahu është namazi i sabahut me xhemat në ditën e xhuma***",[28] dhe pikërisht namazi i sabahut me xhemat në ditën e xhuma u ikën më së tepërmi në këtë kohë. Për këtë e dinë më së miri imamët e xhamive, sepse dita e xhuma është ditë pushimi (në shumicën e shteteve arabe) në të cilën njerëzit qëndrojnë natën gjatë, pastaj flenë vonë dhe u ikën ky namaz. Ndërsa më i miri ndër këta njerëz vjen me përtaci dhe i vonuar. Vjen i lodhur, i rënduar nga gjumi dhe nuk mund të falet si duhet. Dhe, nëse e ka të ditur se imami i asaj xhamie rëndom e lexon suren *Sexhde* dhe *Insan* në ditën e xhuma (siç është sunet të lexohen këto sure në namazin e sabahut në ditën e xhuma), atëherë nuk shkon në xhami deri në fund të rekatit të dytë.

---

[28] "Hiljetul Eulija": (7/207), ndërsa shejh Albani e konsideron të saktë, shih "silsisetu sahiha" (1566)

Ku mbeten gjurmët e diturisë, nëse kjo ka të bëjë me farzin për të cilin më së pari do të pyetet njeriu në ditën e gjykimit?! Nëse është neglizhent në këtë ibadet, në ibadetet e tjera do të jetë edhe më neglizhent.

## Çështja e nëntë

## ALLAHUT T'I KËRKOHET NDIHMË PËR VËNIEN E DITURISË NË VEPËR

Më herët e përmendëm se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) çdo ditë e thoshte këtë dua: "***O Allah! Kërkoj nga Ti dituri të dobishme, risk të mirë dhe vepër të pranuar***".

Është shumë me vend që kjo dua e bekuar të thuhet në fillim të ditës, sepse dita është sheshi i veprave dhe qëllimeve të muslimanit. Dita e muslimanit duhet t'i ketë vetëm tri gjëra: **diturinë e dobishme, veprën e pranuar dhe riskun e mirë.** Për këtë, është shumë me vend që pasi të falesh, ditën ta fillosh me këtë dua: "**O Allah! Kërkoj nga Ti dituri të dobishme, risk të mirë dhe vepër të pranuar",** më pas ta fillosh ditën, duke qenë se kërkove ndihmën e Allahut që të të ndihmoj për të kërkuar dituri, të të jap përkushtim ndaj veprave dhe për ta arritur riskun (furnizimin).

## Çështja e dhjetë

## QORTIMI I ATYRE QË NUK PREOKUPOHEN ME VEPRA

Nga selefët janë përmendur shumë transmetime rreth qortimit të atyre që nuk preokupohen me veprat, siç janë fjalët e Ebu Hurejres: "Shembulli i diturisë që nuk veprohet me të i ngjason shembullit të një thesari që nuk shpenzohet në rrugën e Allahut"[29].

Imam Ahmedi është pyetur për personin që angazhohet shumë me shënimin e haditheve, dhe është përgjigjur: "Ai duhet të veprojë aq sa ka mësuar hadithe", pastaj ka shtuar: "Shpenzimi i diturisë është sikurse shpenzimi i pasurisë, sepse sa më tepër shtohet pasuria aq më tepër shtohet zekati i saj".[30]

Hatib el Bagdadi thotë: "Pasuria nuk ka vlerë nëse nuk shpenzohet, ashtu edhe dituria, nuk i bën dobi atij që nuk vepron me të dhe nuk i kryen obligimet e saj. Njeriu duhet të mendojë mirë për veten e tij dhe ta shfrytëzoj kohën, sepse jeta është e shkurtër, vdekja

[29] Transmeton Hatibi në librin "El Iktidau" (12), kurse Abani thotë: Senedi i tij është mevkuf dhe i pranueshëm.
[30] Po aty (148).

është afër, rruga është me rreziqe dhe mashtrime të mëdha, rreziku është i madh dhe Allahu shikon dhe vrojton, dhe tek Ai është kthimi: "**Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë**".[31] (Zelzele/7-8)

Kurse Hasen el Basriu thotë: "Kurani ka zbritur për të punuar me të, kurse leximin e tij njerëzit e kanë bërë punë". Lidhur me këtë thënie, Ibnul Xhevzij në librin e tij "Telbisu Iblis", thotë: "Do të thotë se ata janë kufizuar vetëm me leximin e tij kurse e kanë braktisur të vepruarit me të"[32].

Ibrahim ibën Ed'hemit i kishte thënë një njeri: Allahu thotë: "**Lutmuni Mua, se do t'ju përgjigjem**!", (Gafir/60) atëherë si është halli ynë kur ne po lutemi, por nuk pranohen duatë tona?!" Ibrahimi i është përgjigjur: "Për shkak të pesë gjërave". Ai i tha: "Cilat janë ato?!" Ai u përgjigj: "E keni njohur Allahun dhe nuk i kryeni obligimet e Tij, e lexoni Kuranin dhe nuk vepроni me të, keni thënë: E duam Pejgamberin (sallallahu alejhi ve selem) dhe keni braktisur sunetin e tij, keni mallkuar Iblisin por në anën tjetër e ushqeni atë,

---

[31] Po aty: fq: 20.
[32] Fq: 138.

dhe e pesta: i keni anashkaluar të metat e juaja dhe jeni preokupuar me të metat e të tjerëve”.[33]

Sufjan Theuriu thotë: Allahu e mëshiroftë Ebu Hazmin,[34] i cili ka thënë: “Sot njerëzit janë të kënaqur vetëm me diturinë dhe kanë braktisur veprat”.[35]

Malik ibën Dinari thotë: “Nëse njeriu kërkon dituri për të vepruar me të, atëherë dituria do ta bëjë njeri të qetë. Por, nëse kërkon dituri për ndonjë qëllim tjetër, atëherë ose do t’ia shtojë arrogancën ose do t’ia shtojë lavdërimin”.[36]

Abdullah ibën Mu’tezi thotë: “Dituria pa vepër është sikurse pema pa fruta”. Ai gjithashtu thotë: “Dituria e munafikut është vetëm në fjalët e tij, kurse dituria e besimtarit është në veprën e tij”.

Ma’ruf el Kerhi thotë: “Kur Allahu ia do të mirën një robi, ia hapë derën e veprave dhe ia mbyllë derën e fjalosjeve dhe polemikave të kota. Ndërsa, kur një robi ia do të keqen, i hapë derën e fjalosjeve dhe polemikave të kota dhe ia mbyllë derën e veprave”. Hasen el Basriu kur kishte dëgjuar disa njerëz që po pole-

---

[33] Xhamiu Bejanil Ilmi (1220).
[34] Ebu Hazmi është Selime ibën Dinar el A’rexh, i cili ishte ndër njerëzit e devotshëm, ibadetgjinj dhe të besueshëm.
[35] Transmeton Imam Ahmedi në “El Ilel”: (2659)
[36] Transmeton Hatibi në librin “El Iktidau” (31, 32, 33), Kurse shejh Albani thotë: “Senedi i tij është mevkuf dhe i pranueshëm”

mizonin mes veti, kishte thënë: "Vërtet këta njerëz janë mërzitur nga ibadeti, fjalët u vinë më lehtë, u është pakësuar frika ndaj Allahut, andaj dhe fjalosen".[37]

Bishër ibnul Harith thotë: "Dituria është e mirë për atë që vepron me të, por për atë që nuk vepron me të është shumë e dëmshme".

Sufjan Ibën Ujejne thotë: "Nëse dituria nuk të bën dobi, ajo do të bëjë dëm". Lidhur me këtë thënie, Hatibi thotë: "D.m.th. nëse dituria nuk i bën dobi duke vepruar me të, atëherë ajo do t'i bëjë dëm duke qenë argument kundër tij".[38]

E përfundoj këtë (broshurë) me një porosi të madhe dhe emocionuese të Hatib el Bagdadit, i cili në librin e tij thotë: "Të porosis ty – nxënës i dijes – të kesh sinqeritet në kërkimin e diturisë, të japësh mund për të vepruar me të, sepse dituria është sikurse pema dhe frutat e saj janë veprat, sepse nuk konsiderohet dijetar ai që nuk vepron me diturinë e tij. Nuk mund të mësohesh me veprat përderisa je i huaj për diturinë dhe, nuk mund të mësohesh me diturinë përderisa tregohesh neglizhent me veprat, por duhet t'i bashkosh

[37] Fadlu Ilmi Selef: 37.

[38] Të gjitha këto thënie të selefëve janë marrë nga libri "Iktidaul Ilmi el Amlelu" i Hatib el Bagdadit

të dyja edhe nëse janë të pakta. A ka gjë më të ulët sesa një dijetar, diturinë e të cilit e braktisin njerëzit për shkak të metodës së tij të prishur, dhe një injorant të cilit njerëzit ia marrin injorancën duke shikuar në ibadetin e tij. Andaj pak nga dituria dhe pak nga veprat do të jetë shpëtuese në ahiret nëse Allahu bënë mirësi me mëshirën dhe mirësinë e Tij.

Por, nëse (qëllimi i kërkimit të diturisë) është se si të mbrohesh dhe të tregohesh neglizhent, dëshira për të folur gjatë, për t'i ulur të tjerët, për të qenë më rehat, atëherë këto do të kenë përfundim poshtërues dhe të dhembshëm, sepse dituria duhet të kërkohet për t'u praktikuar, sikurse që vepra bëhet për të shpëtuar. Dhe nëse vepra mbetet larg diturisë, atëherë ajo dituri do të jetë barrë për dijetarin. Allahu na ruajtë që dituria të na bëhet barrë dhe të na sjellë poshtërim".

Përmbajtja